# Vendet ku Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) është lutur gjatë Haxhit

﴾ وقفات النبي صلى الله عليه وسلم للدعاء في الحج ﴿

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2009 - 1430



# ﴿ وقفات النبي صلى الله عليه وسلم للدعاء في الحج ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

*Pyetja: Cilat janë vendet në të cilat ka qëndruar Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) në to për të bërë dua?*

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ...

Ajo që po kuptojmë nga pyetja është se pyetësi ka qëllim të pyet për vendet në të cilat ka qëndruar Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) për të bërë dua gjatë haxhit. Dijetarët kanë përmendur se ai është ndalë në gjashtë vende.

Ibn Kajjimi thotë: "Haxhi i tij i ka përfshi gjashtë vendqëndrime për të bërë dua:

*Vendqëndrimi i parë: Mbi Safa. I dyti: Mbi Merve. I treti: Në Arafat. I katërti: Në Muzdelife. I pesti: Te Xhemreja e parë. I gjashti: Te Xhemreja e dytë."*[1]

## E sqarimi për këto vendqëndrime është si vijon:

1. Duaja mbi Safa dhe Merve: Ajo kryhet përmes kthimit drejt kibles gjatë duasë pas marrjes tekbir tre herë. E pastaj e përmend lutjen e transmetuar në synet, tre herë dhe lutet mes tyre.

Shejh Muhamed b. Salih El Uthejmin (Allahu e mëshiroftë) thotë:

"Ai thotë tre herë Allahu Ekber me duart të ngritura sikurse në dua dhe thotë atë që është transmetuar, e prej saj: *La ilahe il-lAllahu vahdehu la sherike lehu, lehul Mulku ve lehul Hamdu ve huve ala kul-li shejin kadir. La ilahe il-lAllahu vahdehu, enxheze vadehu ve nasare abdehu ve hezemel ahzabe vahdehu.*[2] Pastaj lutet për atë që dëshiron. Më pas e përsëritë dhikrin për herë të dytë dhe lutet për

[1] Zadul Mead: 2/287-288.

[2] Përkthimi i saj: "Nuk meriton të adhurohet askush pos Allahut, i cili është i Vetëm dhe i Pashoq. Atij i takon sundimi dhe falënderimi dhe ai ka fuqi mbi gjithçka. Nuk e meriton askush adhurimin pos Allahut, Ai e realizoi premtimin, e ndihmoi robin e Tij dhe i mundi i Vetëm aleatët."

atë që dëshiron. Pastaj e përsërit dhikrin për herë të tretë dhe zbret duke u nisur drejt Mervës."[3]

Duaja me këtë rast thuhet në fillim të ecjeve e jo në fund të tyre sepse, për fund mbi Merve kur të përfundojnë ecjet nuk ka lutje.

Shejh Muhamed b. Salih El Uthejmin thotë:

*"Me këtë e kuptojmë gjithashtu se duaja mbi Safa dhe Merve bëhet në fillim të secilës herë që ecim e jo në fund të tyre dhe se kur rrethi të përfundon në Merve nuk thuhet në të lutje, sepse Sa'ji vetëm se përfundon. Duaja d.m.th. është në fillim të rrethit sikurse tekbiri që në Tavaf thuhet në fillim të rrethit. Kështu që kur ta përfundon Sa'jin te Merva largohet dhe kur ta përfundon Tavafin te guri i zi largohet dhe nuk ka nevojë të puthet, të preket, apo të shënjohet me dorë. Dhe ajo me të cilën e arsyetojmë këtë në mënyrë që të mos na kundërshtojë askush është të themi se kështu ka vepruar Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)."*[4]

2. Duaja e Arafatit: e cila vazhdon deri në perëndim të diellit. Haxhiu duhet të shtojë duatë (lutjet) këtë ditë se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë:

*"Duaja më e mirë është duaja në ditën e Arafatit dhe fjala më e mirë që e kam thënë unë dhe Pejgamberët para meje: La ilahe il-lAllahu vahdehu la sherike lehu."*[5]

3. Është synet për haxhiun të lutet në Muzdelife: duke i ngritur duart dhe kthyer ato drejt Kibles pas namazit të Sabahut e derisa të zbardh agimi shumë. Allahu i lartësuar thotë:

*"Përmendeni Allahun në vend të shenjtë (Muzdelife)"* (El Bekare: 198).

4. Duaja pas Xhemres së parë (së vogël), dhe të dytës (së mesme) dhe kjo është në ditët e Teshrikut. Ndërsa për sa i përket

[3] Esh Sherhul Mumti:7/268.
[4] Esh Sherhul Mumti: 7/352
[5] E treanmseton Tirmidhiu me nr 3585 dhe Albani e konsideron të mirë në librin e tij "Sahih Et Tirmidhi".

Xhemres së madhe tek ajo nuk bëhet dua as ditën e Bajramit e as ditëve tjera.

*E Allahu e din më së miri.*